# Zbulimi i dyshimeve

## (Keshf esh-shubuhat)

Dije, All-llahu të mëshiroftë, se teuhidi nënkupton shprehjen e njëshmërisë së All-llahut nëpërmjet kryerjes së ibadeteve vetëm për Atë, të Vetmin.1 Teuhidi është feja e të gjithë pejgamberëve. Teuhidi është baza e fesë e të gjithë pejgamberëve me të cilën janë dërguar te njerëzit. I pari prej tyre është Nuhu, alejhi selam.

All-llahu, subhanehu ue teala, e dërgoi deri te populli i tij pasi kishin devijuar (tepruar) në raportet e tyre ndaj njerëzve të mirë: Veda, Suva, Jeguth, Je'uk dhe Nesra. Pejgamberi i fundit është Muhammedi që i theu imazhet e atyre njerëzve të mirë.

### Paqartësia(shubha) e parë

Shembull i kësaj është që mushrikët kanë kuptuar gabimisht tekste të caktuara të sheriatit(tekstet e Kuranit dhe hadithit). Kështu për shembull, ata nganjëherë disa gjëra të caktuara i argumentojnë me ajetin Kuranor: **"Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut(evliatë) nuk kanë frikë (në botën tjetër) e as kurrfarë brengosje."** (Junus, 62)

Apo thonë: "Me të vërtetë shefaati është i vërtetë?, apo: Me të vërtetë, pejgamberët kanë pozitë të veçantë tek Allahu." Nganjëherë ata argumentojnë diçka me hadith e me këtë rast asgjë nuk mund të kuptosh.

**Përgjigja:** Në këtë rast, përgjigju atyre me ajetin kuranor:

**"E ata, që në zemrat e tyre kanë anim kah e shtrembëta, ata gjurmojnë atë që nuk është krejt e qartë për të shkaktuar huti, e kinse kërkojnë komentin e tyre."** (Ali Imran,
7)

Atë që ta thashë është se Allahu subhanehu we teala, ka përmendur se idhujtarët e pranojnë teuhidin e Rububijitetit, për të cilën argumenton në Librin e Tij. Por, ai përsëri i ka shpallur mosbesimtarë, sepse janë lidhur, mbështetur dhe për ndërmjetës kanë marrë melekët, pejgamberët dhe evlijatë. Lidhur me bindjen e tyre, Allahu subhanehu we teala

thotë:

**“Këta janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu.”** (Junus, 18)

Ky është ajet muhkem (i qartë) dhe askush nuk mund ta ndryshojë kuptimin e tij.

**Thuaju atyre:** Atë që ma përmende nga Kurani dhe nga fjalët e Pejgamberit që të argumentosh atë që dëshiron – unë me të vërtetë, asgjë nuk po kuptoj.

Por, jam i bindur dhe pohoj në mënyrë kategorike se fjalët e Allahut nuk janë kontradiktore dhe se fjalet e Pejgamberit nuk kundërshtojnë fjalët e Allahut.

Një përgjigje e tillë është shumë e mirë, por nuk do ta kuptojë përveç ai të cilin Allahu e udhëzon. Për këtë mos e injoro e as mos e nënçmo. Sepse Allahu thotë:

**“Mirëpo këtë nuk mund ta arrijë kush, përveç atyre që janë të durueshëm dhe nuk mund ta arrijë kush, përveç atyre që kanë virtyt të lartë.”** (Fusilet, 35)

Sa i përket llojit të dytë të përgjigjeve, këto janë përgjigje të detajuara dhe të veçanta. Para së gjithash duhet të përmendim fillimisht se armiqtë e Allahut kanë shumë vërejtje dhe përgjigje për fenë me të cilën kanë ardhur pejgamberët dhe për këtë shkak, i largojnë njerëzit nga rruga e drejtë.

Kështu për shembull ata thonë: “Ne nuk i përshkruajmë Allahut shok në asgjë dhe ne dëshmojmë se askush përveç Atij nuk krijon, nuk furnizon dhe nuk sjell ndihmë, përveç Atij i Vetmi. Dhe dëshmojmë se Muhamedi nuk mund ti ndihmojë vetvetes e të dëmtojë, atëherë si do të mundet Abdul-Kadiri apo dikush tjetër.”

## Paqartësia(shubha) e dytë

“Mirëpo, unë jam gjunahqar, ndërsa njerëzit e mirë kanë nder të veçantë tek Allahu dhe nëpërmjet tyre kërkoj dhe i lutem Allahut çfarë më duhet”. Përgjigja: Ti përgjigju atij në bazë të asaj që e përmendëm më herët. “Ata kundër të cilëve ka luftuar Pejgamberi, kanë pranuar ngjashëm sikurse edhe ti.

Kanë pranuar se zotët e tyre nuk drejtojnë me asgjë, por nëpërmjet tyre kanë dashur që të meritojnë shefaatin.”

Pastaj duke i folur për këtë, lexoji ajetet të cilat Allahu i ka përmendur në Librin e Tij.

## Paqartësia(shubha) e tretë

**Nëse të thotë:** “Ato ajete janë shpallur me rastin e atyre të cilët kanë adhuruar statujat. Atëherë si mund ti krahasosh njerëzit e mirë (evlijatë) me statujat, apo si mundesh që pejgamberët ti krahasosh me idhujt?”

**Përgjigje:** Përsëri përgjigju në bazë të asaj që e sqaruam dhe që e përmendëm më herët. Nëse e pranon se mosbesimtarët pranojnë se zotërimi dhe udhëheqja(Rububijet) i takojnë plotësisht Allahut, subhanehu ue teala dhe se ata të cilët kanë dashur ti afrohen Allahut, subhanehu ue teala, në mënyrën e përmendur, nuk kanë pasur për qëllim asgjë tjetër përveç që të meritojnë shefaatin dhe se ekziston dallimi ndërmjet shirkut të mushrikëve të mëhershëm dhe këtyre bashkëkohorë, atëherëë citoja ajetin kuranor nga i cili shihet se edhe mushrikët e mëhershëm u kanë dërguar dua statujave, e nganjëherë edhe evliave.

Allahu thotë:

**“Të tillët (zotat) që këta po lusin (pos Zotit), vetë ata (zotat e tyre) kërkojnë afrimin (te Zoti i vërtetë), shpresojnë në mëshirën e Tij dhe i frikësohen dënimit të Tij. Vërtet, dënimit të Zotit tënd është për t'iu ruajtur.”** (El-Isra, 57)

Pastaj kanë thirrur Isanë dhe nënën e tij Merjemen. Lidhur me këtë, Allahu thotë:

**“Mesihu, biri i Merjemes, nuk është tjetër vetëm se i dërguar; para tij pati shumë të dërguar. Nëna e tij ishte e drejtë (e ndershme).”** (El-Maide, 75)

Pastaj përmend fjalët e Allahut:

**“Dhe, (përkujto) ditën kur i tubon ata të gjithë e pastaj engjëjve u thotë: “A këta ishin që vetëm juve u adhuronin?” Ata (engjëjt) thonë: “I pa të meta je o I Madhëruar! Ti je Zoti ynë, larg asaj që ata thonë! Por ata kanë qenë që adhuronin xhinët (djajtë) dhe shumica sish u besonin atyre”.** (Sebe, 40-41)

Dhe fjalët e Tij:

**“Dhe kur All-llahu tha: “O Isa, bir i Merjemes, a ti njerëzve u the: “Më besoni mua dhe nënën time dy zota pos All-llahut!?” (Isai) Tha: “Larg asaj të mete je Ti (o Zoti im). Nuk më takon mua ta them atë që s'është e vërtetë. Ta kisha thënë unë atë, ti do ta dije. Ti e di ç'ka ka në mua, e unë nuk di çka ka në Ty. Ti je më i dijshmi i të fshehtave!”** (El-Maide, 116)

Ja pra, tani e di se Allahu, subhanehu ue teala, ka publikuar si mosbesimtarë ata të cilët u kanë bërë ibadet idhujve, por edhe ata të cilët i kanë dërguar ato ibadete deri te njerëzit e mirë dhe evlijatë dhe se Pejgamberi, salallahu alejhi ue selem, ka luftuar kundër tyre.

## Paqartësia(shubha) e katërt

**Nëse thotë:** “Mosbesimtarët ua drejtojnë duatë e tyre dhe kërkojnë prej tyre ndihmë, ndërsa unë dëshmoj se vetëm Allahu sjell çdo dobi apo jep dëm dhe se vetëm Ai sundon dhe drejton. Unë nuk kërkoj dhe nuk i lutem askujt përveç Tij. Sa i përket evlijave, ata në të vërtetë paraqesin asgjë. Unë u afrohem dhe i madhëroj me qëllim që të meritoj shefaatin e tyre.”

**Përgjigja:** Thuaji: Këtë që e ke permendur përputhet plotësisht me fjalët e mosbesimtarëve të cilët Allahu i ka përmendur në fjalët:

**“Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë (duke thënë): Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër All-llahut.”** (Ez-Zumer, 3)

Në këtë kontekst, në një vend tjetër Allahu thotë:

**“Ata pos All-llahut adhurojnë çdo gjë që nuk bën as dobi, e thonë: “Këta janë ndërmjetësuesit tanë te All-llahu!”.** (Junus, 18)

Ta dini se këto tri paqartësitë e përmendura janë problemi më i madh tek ata. Kurt a kesh të ditur se Allahu këto gjëra I ka qartësuar në Librin e Tij dhe kur ti kuptosh drejt, gjithçka tjetër është më pak problematike.

## Paqartësia(shubha) e pestë

**Nëse thotë:** “Unë nuk adhuroj askënd tjetër përveç Allahun, ndërsa kjo që po kërkoj strehim dhe që po ju afrohem me lutje – unë nuk e konsideroj ibadet.”

**Përgjigja:** Thuaji: “A e pranon ti se Allahu të ka urdhëruar që vetëm atij ti bësh ibadet sinqerisht, ndërsa kjo është e drejta e Tij te ti? Nëse thotë PO, thuaji: Ma shpjego se si e kupton atë se Allahu të ka detyruar që ti bësh sinqerisht ibadet, ndërsa kjo është e drejta e Tij te ti? Me siguri që ai nuk e njeh kuptimin e ibadetit dhe as llojet e tij. Për këtë sqaroja me fjalën e Allahut:

**”Luteni Zotin tuaj të përulur e në heshtje, pse Ai nuk i do ata që e teprojnë.”** (El-Araf, 55)

Pasi tia citosh këtë ajet, pastaj pyete se, a e ka kuptuar se duaja paraqet ibadet e cila i drejtohet Allahut, subhanehu ue teala, Do të duhet të përgjigjet: Po me të vërtetë duaja është ibadet.
Pastaj thuaji: Nëse pranon se duaja është ibadet, ndërsa edhe vetë lutesh ditë e natë në

frikë dhe në dëshirë, pastaj edhe nëse pas kësaj ia drejton duanë Pejgamberit me shpresë se do të zgjidhë ndonjë nevojë tënde – vallë, a nuk është kjo që ti përshkruash Allahut shok në ibadet?

Do të duhet të përgjigjet: Po.

Atëherë citoja fjalën e Allahut të Lartësuar:

**“Andaj ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd!”** (El-Keuther, 2)

Nëse i nështrohesh Allahut dhe Atij i pret kurban – vallë, a nuk është kjo ibdaet?

Do të duhet të përgjigjet: Po.

**Pastaj thuaji:** “Nëse pret kurban për ndonjë krijesë, për shembull për pejgamber apo për xhin ose ndonjë personi të tretë, a i ke përshkruar Allahut shok me këtë?”

Do të duhet të përgjigjet: Po

**Pyete:** “A i kanë adhuruar mushrikët melekët, njerëzit e mirë, Latin dhe Uzanë, apo diçka tjetër, për të cilët Allahu ka folur në Kuran”

Do të duhet të përgjigjet: Po.

**Thuaji:** “Vallë, ibadeti ndaj tyre a nuk është plotësuar përveçse me dua, therje, kërkim të strehimit etj, edhe pse kanë pranuar se janë robër të Allahut dhe se janë nën kontrollin e Tij dhe se Allahu, subhanehu ue teala, është Ai i cili drejton me gjithçka dhe cakton gjithçka? Mirëpo, ata janë lutur atyre dhe kanë kërkuar strehim prej tyre për shkak të famës dhe shefaatit të tyre – kjo është e qartë.”

## Paqartësia(shubha) e gjashtë

**Nëse të thotë:** “Vallë, e mohon shefaatin e Pejgamberit dhe heq dorë prej tij?”

**Përgjigja.** Thuaj: “Nuk e mohoj dhe nuk heq dorë prej tij; përkundrazi ai është i cili do të ndërmjetësojë dhe shefaati i të cilit do të pranohet. E lus Allahun që të më dhurojë shefaatin e Pejgamberit, salallahu alejhi we selem.

Mirëpo, çdo lloj i shefaatit i takon vetëm Allahut, subhanehu we teala, Ai thotë:

**“Thuaj: I tërë shefaati (ndërmjetësimi) i takon vetëm Allahut.”** (Ez-Zumer, 44)

Askush nuk mund të ndërmjetësojë pa lejen e Allahut. Për këtë, Ai thotë:

**"Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, përveçse me lejen e Tij."** (El-Bekare, 255)

Askush nuk do të bëjë shefat për askënd, përveç ai me të cilin Ai është i kënaqur. Allahu thotë:

**"dhe ata nuk përpiqen të ndihmojnë përveç për atë me të cilin është i kënaqur Ai."** (En-Enbija, 28)

Sepse, All-llahu subhanehu we teala, nuk është i kënaqur përveç nëse i shprehet teuhidi. Për këtë, Ai thotë:

**"E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do ti pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit."** (Ali Imran, 85)

Tani e dimë se shefaati i takon tërësisht Allahut, subhanehu we teala dhe se nuk do të ketë ndërmjetësim përveçse me lejen e Tij dhe se Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, nuk do të ndërmjetësojë për askënd, përveçse për atë të cilin Allahu, subhanehu we teala, do tia japë lejen. Ndërsa Allahu nuk do të lejoj shefaatin përveçse për muvehidët e vërtetë (monoteistët). Pasi e ke të qartë këtë, ty të mbetet që të lutësh Allahun, subhanehu we teala, për shefat, nëpërmjet duasë:

"O Allahu im, mos ma ndalo shefaatin e Pejgamberit," ose "O Allahu im, bëje atë shefaatxhiun tim."

## Paqartësia(shubha) e shtatë

**Nëse të thotë:** "Pejgamberit, salallahu alejhi we selem, i është dhënë shefaati dhe unë e lus me atë të cilën Allahu ia ka premtuar."

**Përgjigja.** Allahu me të vërtetë ia ka dhënë ndërmjetësimin (shefaatin), por ta ka ndaluar që të kërkosh prej tij, salallahu alejhi we selem. Lidhur me këtë, Ai thotë:

**"Dhe (mua më shpallet) se vërtet xhamitë janë veçant për ta adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askujt tjetër krahas Allahut!"** (El-Xhin, 18)

Nëse kërkon prej Allahut, subhanehu we teala, që të dhurojë ty shefaatin e Pejgamberit, salallahu alejhi we selem, - kjo paraqet ibadet, ndërsa Allahu ta ka ndaluar që në këtë ti shoqërosh ndonjë partner. Nëse dëshiron që Allahu, subhanehu we teala, ta bëjë ndërmjetësues për ty, atëherë përmbaju fjalëve të Allahut:

**"..dhe mos e thirni përveç Allahut askënd!"**

**Përgjigja e dytë.** Shefaat gjithashtu do të bëjnë edhe të tjerët, përveç Pejgamberit, salallahu alejhi we selem. Në transmetimet e besueshme transmetohet se shefat do të bëjnë melekët, fëmijët e vegjël të vdekur për të gjithë prindërit dhe evlijatë, domethënë njerëzit e devotshëm.

Nëse thua: "Allahu, subhanehu we teala, i ka nderuar me shefat dhe unë atë shefat e kërkoj prej tyre, me këtë u ke bërë ibadet njerëzve të mirë, përveç Allahut, në të njëjtën mënyrë si dhe ata të cilët Allahu i ka përmendur në Librin e Tij. Nëse thua "Jo", me këtë ke përgënjeshtruar qëndrimin tënd se si është e lejuar prej tyre të kërkohet shefat (ndërmjetësim) personalisht, edhe pse Allahu i kishte nderuar me të."

## Paqartësia(shubha) e tetë

**Nëse thotë:** "Allahu më ruajtë, unë Atij nuk i përshkruaj shok, por nuk konsideroj se kërkimi I mbrojtjes dhe i strehimit te njerëzit e mirë – është shirk."

**Përgjigja.** Thuaji: "Pasi po e pranon se Allahu, subhanehu we teala, ka ndaluar shirkun dhe se ai është gjunah më i madh se binaja dhe se po pranon se Allahu, subhanehu we teala, nuk do ti falë askujt, atëherë përgjigju se si e kupton këtë gjunah më të madh për të cilin Allahu, subhanehu we teala, ka thënë se nuk do tia falë askujt?" Nëse nuk e di, thuaji: "Atëherë si po arsyetohesh se nuk je duke rënë në shirk nëse nuk e di se çfarë është shirku? Si ka mundësi që Allahu, subhanehu we teala, ta ka ndaluar shirkun dhe thotë se nuk do ta falë, ndërsa ti nuk merresh me të dhe nuk e ke mësuar esencën e idhujtarisë (shirkut)?? Vallë, mendon se Allahu, subhanehu we teala, nuk i ka ndaluar ashtu shkel e shko, e të mos na sqarojë më parë?"

## Paqartësia(shubha) e nëntë

**Nëse thotë:** "Ata nuk janë bërë mosbesimtarë për shkak të duarve të cilat ua kishin drejtuar melekëve dhe pejgamberëve, por kanë mohuar besimin kur melekëve u kanë thnë se janë vajza të Allahut. Ndërsa ne nuk themi për Abdul-Kadirin dhe për evlijatë e tjerë se janë djem të Allahut."

**Përgjigja.** Ti përshkruash Allahut, subhanehu we teala, fëmijë është lloj i veçantë i mosbesimit.

Allahu thotë:

**"Thuaj: Ai, Allahu është Një!"** (El-Ihlas, 1)

Kjo do të thotë, një është që nuk ka të ngjajshëm si Ai.

**“Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë.”** (El-Ihlas, 2)

Që do të thotë: “Strehim i secilit kur e gjejnë fatkeqësitë.” Kush mohon se Allahu, subhanehu we teala, është strehim i secilit – ai ka bërë kufër (mosbesim), madje edhe nëse nuk e mohon këtë sure, ku thuhet:

**“As s’ka lindur kë, as nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë**.” (El-Ihlas, 3-4)

Gjithashtu, kush i mohon këto dy ajetet e fundit – ai ka bërë kufër (mosbesim), edhe nëse i pranon ajetet e para të sures.

Allahu thotë:

**“Allahu nuk ka marrë për Vete kurrfarë fëmijë.”** (El-Muminun, 91)

Kështu, Allahu i ka ndarë këto dy lloje të mosbesimit dhe secilën e ka bërë të veçantë. Allahu thotë:

**“E xhinët ia bëjnë shokët Allahut.”** (El-Enam, 100)

Edhe këtu shihet se Allahu, subhanehu we teala, ka bërë ndarjen ndërmjet dy llojeve të mosbesimit.

**Përgjigja e dytë.** Argument për këtë është fakti se ata të cilët i kanë drejtuar lutjet e Latit, ndërsa ai ishte njeri i mirë, kanë rënë në mosbesim, edhe pse nuk kanë konsideruar djalë të Zotit. Gjithashtu, ata të cilët xhinët i kanë bërë shokë të Allahut, subhanehu we teala dhe u kanë bërë ibadet, nuk i kanë marrë ato për djem të Allahut.

**Përgjigja e tretë.** Dijetarët kanë përmendur, ndërsa ky është qëndrimi i katër medhhebeve të njohura, në kaptinën “Dispozitat e heqjes dorë nga feja,” se nëse muslimani ka pohuar se Allahu, subhanehu we teala, ka djalë, ai bëhet murted (renegat, felëshues) nga feja. Ndërsa kush i bën Allahut, subhanehu we teala, shirk, bëhet gjithashtu renegat. Në këtë mënyrë ata kanë bërë dallimin ndërmjet dy llojeve të mosbesimit. Kjo gjë është e qartë.

## Paqartësia(shubha) e dhjetë

**Nëse thotë:** “Vallë, a nuk ka thënë Allahu:

**“Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut (evliatë) nuk kanë frikë (në botën tjetër) e as kurrfarë brengosje?”** (Junus, 62)

**Përgjigja:** "Kjo është e vërtetë, por kjo nuk do të thotë se e kanë lejuar që tu bëjnë ibadet. Kur është fjala për evlijatë (për njerëzit e mirë) dhe për të mbrojturit e Allahut, ne nuk mohojmë asgjë, përveçse mohojmë nevojën që tu bëjmë ibadet atyre. Ti e ke detyrim që ti duash, ti pasosh dhe tua pranosh kerametet e caktuara me të cilat kanë ardhur. Kerametet (çudirat) e të dashurve të Allahut nuk i mohon askush përveç risimtari dhe njeriu i humbur. Ndërsa kur flasim për dy skajshmëritë, feja e Allahut – është fe e mesme dhe e matur."

## Paqartësia(shubha) e njëmbëdhjetë

Pasi u publikua se ata kundër të cilëve ka luftuar Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, kanë qenë më të mençur dhe në shkall më të ulët të shirkut sesa këta, ty të takon të kuptosh paqartësinë e ardhshme në të cilën kanë rënë. Për këtë, përgaditi shqisat e tua me qëllim që të mund të përgjigjesh në to.

**Thonë:** "Mushrikët, për të cilët flet Kurani, nuk e dëshmojnë njëshmërinë e Allahut, subhanehu we teala, i konsiderojnë pejgamberët rrenacakë dhe mohojnë ringjalljen pas vdekjes, mohojnë Kuranin dhe e konsiderojnë magji. Ndërsa ne dëshmojmë njëshmërinë e Allahut, subhanehu we teala, dëshmojmë se Muhamedi është Pejgamber, besojmë në Kuran, në ringjallje, falemi dhe agjerojmë – atëherë si të na krahasoni me ta?"

**Përgjigja e parë.** Nuk ka mendime të ndara në mesin e dijetarëve se nëse dikush beson në një pjesë të asaj me të cilën ka ardhur Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, ndërsa mohon pjesën tjetër të saj, ai bëhet mosbesimtar; gjegjësisht një njeri i tillë as që ka hyrë në islam. Gjithashtu, ngjashëm trajtohet ai që beson një pjesë të Kuranit, ndërsa mohon pjesën tjetër. Për shembull, nëse vërteton teuhidin, ndërsa mohon namazin; apo vërteton teuhidin dhe detyrimin e namazit, ndërsa mohon zekatin; apo të vërtetojë të gjitha këto, ndërsa të mohojë agjërimin; apo të vërtetojë të gjitha këto, ndërsa të mohojë detyrimin e haxhit.

Pasi që njerëzit nuk kanë qenë të gatshëm që të kryejnë haxhin gjatë kohës së Pejgamberit, Allahu ka shpallur:

**"Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabes) është detyrim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit."** (Ali Imran, 97)

Ai që vërteton të gjithë këtë, ndërsa mohon ringjalljen, bëhet mosbesimtar – dhe në këtë të gjithë janë në ujdi – ndërsa me këtë edhe gjaku edhe pasuria i bëhen të lejuara. Allahu, subhanehu we teala thotë:

**"Ska dyshim se ata që nuk besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, dëshirojnë të bëjnë dallim mes Allahut dhe të dërguarve të Tij e thonë: "Ne besojmë disa e nuk i besojmë disa të tjerë" e mes këtij duam të marrin një rrugë. Të tillë janë jobesimtarët e vërtetë; e Ne kemi përgaditur dënim të fortë e nënçmim për jobesimtarët."** (En Nisa,

150-151)

Kur e bëmë të qartë se Allahu, subhanehu we teala, dhe padyshim ka shpallur shumë qartë mosbesimtar atë që mohon një pjesë të Shpalljes apo të sheriatit, ndërsa e vërteton tjetrën, me këtë ne larguam dyshimet.

**Përgjigja e dytë.** Nëse pajtohesh me mua lidhur me këtë që e përmendëm më herët, për të cilin ekziston qëndrim unanim i dijetarëve (dhe ky është qëndrimi i të gjitha medhhebeve të pranuara dhe të njohura), se ai që mohon diçka prej dispozitave të përmendura më lartë bëhet mosbesimtar, ndërsa Kurani ka tërhequr qartë vërejtjen, atëherë mund të vijmë deri te përfundimi se teuhidi është farzi më i madh me të cilin ka ardhur Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, më i madh se namazi, zekati, agjërimi dhe haxhi. Atëherë çfarë mund të themi për njeriun nëse mohon diçka nga teuhidi (monoteizmi)? E qartë është se kjo e çon drejt (në) mosbesimit, qoftë edhe nëse i kryen të gjitha farzet dhe dispozitat e tjera me të cilat ka ardhur Pejgamberi, salallahu alejhi we selem. Atëherë si të vërtetosh se ai që mohon teuhidin me të cilin kanë ardhur të gjithë pejgamberët nuk ka rënë në mosbesim? Subhanallah, nuk mund të çuditem me këtë padituri, a thua ekziston padituri më e madhe se kjo.

**Përgjigjia e tretë.** Ti mund ti përgjigjesh në këtë mënyrë. Sahabët e të Dërguarit të Allahut kanë luftuar kundër fisit Benu Hanife, edhe pse para kësaj kishin pranuar Islamin para Pejgamberit, salallahu alejhi we selem. Ata kanë dëshmuar njëshmërinë e Allahut, salallahu alejhi we selem dhe kanë dëshmuar se Muhamedi është rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij; në vendet e tyre është dëgjuar ezani dhe kanë kryer namazin.

**Nëse thotë:** "Por, ata e shpallën Musejlemen për pejgamber", thuaji: "Këtë e kam pritur që të ma thuash." Pra, ai që e ngre njeriun në shkallën e Pejgamberit ka bërë kufër dhe me këtë i janë të lejuara gjaku dhe pasuria e tij, domethënë është e lejuar që të luftojmë kundër tij, sepse konsiderohet mosbesimtar. E shohim se nuk i bëjnë dobi dy shehadetet (dëshmia e njëshmërisë së Allahut dhe dëshmia se Muhamedi është Pejgamber), as që i vlen namazi i tij. Atëherë, çfarë mund të themi për atë që e ngre për shembull Shemsanin dhe Jusufin*7, sahabët apo pejgamberët në shkallën e Sunduesit të qiejve dhe tokës?

Qoftë i Madhëruar dhe i Lavdëruar Zoti i Lartësuar që ka thënë:

**"Në këtë mënyrë Allahu vulos zemrat e atyre që nuk e kuptojnë."** (Er-Rrum, 59)

Përgjigja e katërt. Gjithashtu, këtyre njerëzve mund tu thuash se Aliu, radijallahu anhu, i ka djegur shokët e tij të cilët e kishin konsideruar atë për hyjni, edhe pse këta kishin pohuar se janë muslimanë, ndërsa kanë marrë dituri nga sahabët. Mirëpo, ata kanë besuar se Aliu është ai që sot mendojnë për Jusufin dhe Shemsanin dhe për të tjerët ngjajshëm si këta.

Edhe përskaj pohimit të tyre se janë muslimanë, sahabët janë pajtuar se është e lejuar që të mbyten, sepse kanë bërë kufër (mosbesim).

Vallë, mendon se sahabët do të shpallnin mosbesimtar muslimanin e vërtetë? Apo mendon

se bindjen që e kemi bartur në zemër lidhur me Taxhin*9 nuk e dëmton dhe nuk e mohon teuhidin, ndërsa një bindje e tillë në raport me Aliun, radijallahu anhu, e mohon dhe e çon në kryerësin e saj në mosbesim?

**Përgjigja e pestë.** Mundesh ti përgjigjesh kështu. Familja Benu Ubejde El-Kadah ka udhëhequr në Afrikën Veriore dhe në Egjipt në kohën e familjes Benu Abas. Të gjithë kanë dëshmuar të dy shehadetet, kanë falur namazin e xhumasë dhe kanë vendosur xhematin. Por, pasi kundërshtuan sheriatin në disa gjëra të caktuara të cilat nuk janë të lidhur me temën tonë, dijetarët janë pajtuar se me këtë ata kanë bërë mosbesim dhe kanë lejuar luftën kundër tyre derisa të kthehen nën kornizën e sheriatit. Me të vërtetë, muslimanët u nisën në luftë kundër tyre, derisa i kthyen vendet e përmendura në krahët e hilafetit dhe të sheriatit.

**Përgjigja e gjashtë.** Pasi po pohon se mushrikët paraislamikë kanë bërë mosbesim vetëm për shkak se kanë bashkuar shirkun me konsiderimin e pejgamberëve për gënjeshtarë, kanë mohuar Kuranin dhe ringjalljen pas vdekjes, parashtrohet pyetja se, pse dijetarët në çdo medhheb kanë përmendur kaptinën: “Dispozitat që kanë të bëjnë me renegatin?”

Përndryshe, murted është ai që ka bërë kufër pas islamit. Në kaptinën e përmendur dijetarët kanë përmendur shumë vepra të cilat e çojnë vepruesin e tyre në mosbesim, me këtë edhe gjakun edhe pasurinë e tij e bëjnë të lejuar. Përmendëm se edhe disa gjëra shumë të imëta, siç është fjala e thënë pa nijet të zemrës (pa qëllim të zemrës) apo fjala e mosbesimit (kufrit) e cila është thënë gjatë lojës apo gjatë mahisë.

**Përgjigja e shtatë.** Përmendja ajetin nga surja Et-Teube:

**“Ata betohen në Allahun se nuk kanë thënë (asgjë të keqe), e në të vërtetë kanë thënë fjalë që nuk përkojnë me besimin dhe pasi patën shprehur besimin ata mohuan dhe u përpoqën për atë (mbytjen e Pejgamberit) që nuk e arritën.”** (Et-Teube, 74)

E sheh se Allahu këta persona i ka shpallur për mosbesimtarë, edhe pse kanë jetuar në kohën e Pejgamberit, salallahu alejhi we selem, të cilët me të kanë shkuar në xhihad, kanë kryer namazin, kanë dhënë zekatin, kanë kryer haxhin dhe nga jashtë kanë shprehur teuhidin.

Përmendja fjalët e Allahut:

**“Thuaj: “A me Allahun, Librin dhe të Dërguarin e Tij talleni?” Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar.”** (Et-Teube, 65-66)

Allahu, subhanehu we teala, këtë grup e ka shpallur haptazi mosbesimtar dhe na ka lajmëruar se kanë kryer vepër të mosbesimit pasi kanë qenë besimtarë. Përmendet se ata kanë qenë me Pejgamberin, salallahu alejhi we selem, në Betejën e Tebukut. Kanë thënë fjalët e mosbesimit për të cilat kanë pohuar se kanë qenë mahi.”

Për këtë shkak, mendo mirë për këtë paqartësi e cila lidhet me pohimin: “Vallë të shpallni muslimanët mosbesimtarë, ndërsa ata dëshmojnë njëshmërinë e Allahut, falen dhe agjërojnë?!”, pastaj studio mirë përgjigjen në këtë paqartësi, sepse ajo është pjesa më e vlevshme e këtij libri.

**Përgjigja e tetë.** Si argument dhe përgjigje në këtë paqartësi përmendja fjalët e Allahut në tregimet mbi Izraelitët. Edhe përskaj diturisë dhe imanit të cilat i kishin, ata i thanë Musës alejhi selam:

**“O Musa, na bëj edhe neve një zot (statujë) si zotët që i kanë ata (ai popull**).” (El-Araf, 138)

Me një rast, kur kalonin nëpër një lëndinë, disa sahabë të cilët sapo kishin pranuar Islamin, I thanë Pejgamberit, salallahu alejhi we selem: “Na e cakto ti neve o i Dërguar i Allahut, një dru siç është Dhatu Envat!” (Hadithin e përmend Ahmedi në Musned, Tirmidhiu në Sunen) Me këtë rast Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, u betua se fjalët e tyre janë të barabarta me fjalët e bijve të Izraelit kur i thanë Musait: “...na e bëj edhe neve një zot (statujë).”

## Paqartësia(shubha) e dymbëdhjetë

**Thonë:** “Atë që e kanë kërkuar Izraelitët nga Musai dhe këta sahabë nga Pejgamberi, nuk i ka çuar në mosbesim.” Përgjigjja. Vetë fakti se e kanë kërkuar këtë, nuk i ka çuar në mosbesim. Por, sikur ta kishin bërë atë që e kanë kërkuar, do të bëheshin mosbesimtarë.

Rreth kësaj nuk ka kundërthënie. Sepse, sikur Izraelitët ta kishin bërë atë që e kishin kërkuar nga Musai në këtë situatë – kjo do ti çonte në mosbesim. Nuk ka kundërshtime as rreth asaj se sahabët e përmendur në këtë situatë sikur ta kishin kundërshtuar Pejgamberin, salallahu alejhi we selem dhe sikur mos ta kishin dëgjuar, është e qartë se ata do të binin në mosbesim.

Nga kjo mund të nxjerrim këto dobi:

Muslimani nganjëherë, madje edhe dijetari, mund të bjerë në një lloj shirku – për të cilin të mos jetë i vetëdijshëm! Pastaj, njeriu duhet të mësojë dhe me atë dituri të ruhet nga shirku. Fakti se thënia e të paditurit: “E kemi njohur teuhidin” shpesh mund të jetë kurth i shejtanit dhe argument i qartë i paditurisë së tyre. Muslimani nganjëherë në padituri flet fjalë të mosbesimit. Nëse dikush ia tërheq vërejtjen dhe ai pendohet në momentin e njëjtë, atëherë nuk ka rënë në kufër. Shembull për këtë është tregimi për bijtë e Izraelit, të cilin e përmendëm, si dhe shembulli i sahabëve nga tregimi i mëparshëm. Gjithashtu, nga ky tregim nxjerrim mësim se duhet të qortojmë dhe të veprojmë ashpër ndaj atij që i afrohet shirkut, me qëllim që ti tregojmë për seriozitetin e situatës.

## Paqartësia(shubha) e trembëdhjetë

Mushrikët e shprehin këtë dyshim. Ata thonë: “Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, e qortoi
Usamen, radijallahu anhu, kur ky e vrau një njeri i cili kishte deklaruar shehadetin: “La ilahe il-lallah.” I tha: “Vallë e mbyte pasi tha “La ilahe il-lallah? (Buhariu dhe Muslimi)

Pejgamberi i tha: **“Më është urdhëruar që të luftoj kundër njerëzve derisa të thonë “La ilahe il-lallah.”** (Buhariu)

Të tilla janë edhe hadithet e tjera në të cilat ka ardhur vërejtja se nuk vritet ai që thotë La ilahe il-lallah. Këta njerëz të paditur dëshirojnë të tregojnë se ai që e thotë shehadetin nuk mundet të mos i besohet, as që guxon të mbytet, pa marrë parasysh se çfarë bën pas kësaj.

Përgjigja për këtë paqartësi është kështu:

**Përgjigja e parë.** Është e njohur se Pejgamberi ka luftuar kundër hebrenjve dhe se i ka robëruar edhe përskaj asaj që kanë deklaruar La ilahe il-lallah. Sahabët kanë luftuar kundër fisit Beni Hanife, edhe pse ata kanë dëshmuar fjalët La ilahe il-lallah, Muhamedun resulullah, janë falur dhe janë deklaruar si muslimanë. Rasti i ngjashëm është edhe me ata të cilët Aliu, radijallahu anhu, i kishte djegur me zjarr.

**Përgjigja e dytë.** Këta njerëz të paditur pranojnë se ai që mohon ringjalljen bëhet mosbesimtarë dhe se për këtë ai vritet, madje edhe nëse dëshmon La ilahe il-lallah, si dhe ai që mohon një prej pesë themeleve të fesë bëhet mosbesimtar dhe se për shkak të kësaj vritet, qoftë edhe nëse e dëshmon shehadetin.

Si mund të mos i vlejë shehadeti nëse mohon diçka prej gjërave kontestuese në fe, ndërsa i bën dobi sipas bindjes së tyre, nëse mohon teuhidin që është themeli dhe baza e fesë me të cilën kanë ardhur të gjithë pejgamberët?!

Por, armiqtë e Allahut e kanë kuptuar kuptimin e teuhidit

## Kuptimi i hadithit të Usame b. Zejdit, radijallahu anhu

Sa i përket hadithit të Usames, radijallahu anhu, ai kishte vrarë një person i cili kishte pranuar Islamin në momentin kur kishte dashur që ta vrasë. Usama kishte menduar se ai e ka thënë shehadetin nga frika me qëllim që të shpëtojë jetën dhe pasurinë. Nëse njeriu e shpreh islamin dhe e thotë shehadetin, ai nuk është e lejuar që të vritet. Është detyrim që të pranohet shehadeti i tij dhe deklarata me të cilën vërteton Islamin. Për këtë, Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, e ka qortuar Usamen, radijallahu anhu, për shkak të veprimit të tij.

Kur është fjala për këtë, Allahu ka shpallur:

**“O ju që besuat, kur marshoni në rrugën e Allahut (për në luftë), të jeni të matur (të mos nguteni), e mos i thoni atij që ju shpreh selamin (besimin): “Nuk je besimtar!”** (En-Nisa, 94)

Ky ajet tregon se është detyrim që të lëshohet ai i cili e shpreh me gjuhë islamin e tij. Pastaj, me këtë ajet urdhërohet që gjërat të hulumtohen dhe të shqyrtohen mirë. Kështu, nëse pas kësaj vërtetohet se personi nuk është musliman, ai vritet. Nëse themi se në këtë rast kurrsesi nuk guxon të vritet ai që i thotë këto fjalë, atëherë urdhëresa rreth analizimit dhe hulumtimit të thellë të gjendjes së personit në fjalë do të ishte e pakuptimtë.

**Shpjegimi i hadithit: “Më është urdhëruar që të luftoj kundër njerëzve derisa të thonë: “La ilahe ilallah...”**

Ky hadith dhe shumë të tjera të cilat kanë ardhur në këtë kontekst, komentohen sikurse rasti i mëparshëm, do të thotë, është detyrim që të lëshohet ai që e shpreh publikisht islamin; është detyrim të lëshohet dhe nuk guxon që të vritet, përveç nëse vërtetohet diçka që mohon teuhidin e tij. Sikurse Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, që i ka thënë hadithet e përmendura lidhur me mbrojtjen e jetës së atij që thotë shehadetin, ai po ashtu për harixhijtë ka thënë:

**“Kudo që i takoni ata – mbytni. Nëse paraqiten në kohën time, do ti vras sikurse është vrarë populli Ad.”** (Buhariu)

Pejgamberi i ka thënë këto fjalë, edhe pse dihet se harixhinjtë më së shumti kishin bërë ibadet dhe më së shumti i kishin shprehur fjalët La ilahe il-lallah, kështu, edhe sahabëve ibadeti i tyre u është dukur i vogël në krahasim me ata. Ata diturinë e kishin trashëguar nga sahabët. Mirëpo, shehadeti, ibadeti i madh si dhe vërtetimi i tyre se i takojnë Islamit, asgje nuk u kishte ndihmuar pasi kishin kundërshtuar sheriatin.

Në të njëjtën mënyrë shpjegohet lufta kundër hebrenjve, si dhe lufta e sahabëve kundër fisit Benu Hanife.

Transmetohet se Pejgamberi e kishte për qëllim që të luftojë kundër fisit Benu Mustalak, pasi i kishte ardhur lajmi se kishin refuzuar që të japin zekatin. (Ahmedi)

Për këtë rast, Allahu e kishte shpallur ajetin në vijim:

**“O ju që keni besuar, nëse ndonjë i pandërgjegjshëm u sjell ndonjë lajm, ju shqyrtojeni mirë, ashtu që të mos e goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë.”** (El-Huxhurat, 6)

Njeriu që kishte sjellë lajmin rreth asaj që kishin refuzuar që të japin zekatin, kishte qenë gënjeshtar. Edhe ky ajet tregon se hadithet të cilat flasin rreth kësaj tematike duhet të

kuptohen në mënyrën të cilën e përmendëm. Kjo do të thotë se është e lejuar të mbytet njeriu i cili e shpreh shehadetin, ndërsa mohon një pjesë të sheriatit apo ndonjë prej dispozitave. Në këtë rast, shehadeti nuk i bën dobi.

## Paqartësia(shubha) e katërmbëdhjetë

Paqartësia e re është lidhur me hadithin që transmetohet prej Pejgamberit, salallahu alejhi we selem dhe në të cilin përmendet se njerëzit në Ditën e Gjykimit do të kërkojnë ndihmë nga Ademi, alejhi selam, pastaj nga Nuhu, pastaj nga Ibrahimi, pastaj nga Musai dhe pastaj nga Isa, alejhima selam.

Të gjithë do të refuzojnë duke shprehur arsyetimet e tyre, derisa të vijnë te Pejgamberi, salallahu alejhi we selem. (Buhariu dhe Muslimi)

**Thonë:** "Ky hadith tregon se kërkimi i ndihmës nga të tjerët përveç Allahut nuk është shirk."

**Përgjigja.** I Madhëruar qoftë Allahu i cili ka vulosur zemrat e armiqve të Tij. Ne nuk e mohojmë të drejtën e kërkimit të ndihmës nga krijesat në gjërat të cilat i zotërojnë. Lidhur me këtë Allahu thotë:

**"Dhe ai që hyri në qytet në një kohë të pahetuar prej banorëve të tij dhe në të i gjeti dy veta që po përlaheshin, njëri prej itharëve të tij, e tjetri prej armiqve të tij, e ai i anës së tij i kërkoi ndihmë kundër armikut dhe Musai i ra grusht dhe ai vdiq. Ai (Musai) tha: "Kjo është prej veprave të djallit, e ska dyshim se ai është armik i hapët që shpie në humbje."** (Kassas, 15)

Ajeti tregon në lejimin e kërkimit të ndihmës nga shoku në luftë apo në situata të ngjashme, në gjërat të cilat janë në kuadër të mundësive të tij.

Ne mohojmë kërkimin e ndihmës (istigathe) e cila bie në sferën e ibadetit, ndërsa të cilën këta e realizojnë nëpër varret e evliave apo në mungesë të tyre, ndërsa të cilat lidhen me gjërat në të cilat mundet të ndihmojë vetëm Allahu.

Prej këtu, kërkimi i ndihmës nga Pejgamberët në Ditën e Gjykimit bie në gjërat e lejuara sepse prej tyre do të kërkojnë që të lusin Allahun, subhanehu we teala, që të kryejë llogarinë e njerëzve me qëllim që banorët e Xhennetit të përfundojnë me vështirësitë e asaj. Kjo është e lejuar, në dynja dhe në ahiret. Kjo do të thotë se është e lejuar që të shkosh te njeriu i mirë dhe i devotshëm që në praninë e tij, prej tij të kërkosh që ta lusë Allahun, subhanehu we teala, për ty.

Po ashtu, këtë e kanë kërkuar sahabët nga Pejgamberi, salallahu alejhi we selem, kur ishte gjallë.

Ndërsa sa i përket kërkimit pas vdekjes së tij, kjo nuk është e lejuar, domethënë nuk është e lejuar të kërkohet çfarëdo qoftë nga Pejgamberi, salallahu alejhi we selem. Dhe kjo vetëm kjo!
Paraardhësit e mirë nga sahabët dhe nga tabiinët kanë mohuar dhe kanë ndaluar që dikush të
lusë Allahun, subhanehu we teala, afër varrit të tij. Atëherë, çfarë mund të themi për atë që e thërret personalisht Pejgamberin? Nuk ka dyshim se ky është shirk.

## Paqartësia(shubha) e pesëmbëdhjetë

Kjo paqartësi lidhet me tregimin për Ibrahimit, alejhi selam. Në të vërtetë, kur Ibrahimi, alejhi selam, është hedhur në zjarr me katapultë, i erdhi Xhibrili, alejhi selam dhe i ofroi ndihmën e tij kur fluturonte drejtë zjarrit. Ibrahimi, alejhi selam, u përgjigj:

**"Sa të përket ty, nuk më duhet ndihma jote."** (Ibën Xheriri në Tefsirin e tij)

Nga ky tregim ata nxjerrin përfundimin në vijim dhe thonë: "Sikur të ishte kërkimi i ndihmës (istigathe) nga Xhibrili shirk, ai nuk do t'ia kishte ofruar."

**Përgjigja.** Ky dyshim është i natyrës së njëjtë sikurse ajo më parë. Xhibrili, alejhi selam, ia ofroi ndihmën e cila ishte në kuadër të mundësive të tij. Kjo është kështu, për shkak se ai ka fuqi të madhe. Lidhur me këtë, Allahu thotë:

**"Atë ia mësoi Ai, fuqiforti, (Xhibrili)".** (En-Nexhm., 5)

Kështu, për shembull, sikurse ti kishte urdhëruar Allahu, subhanehu we teala, që të marrë zjarrin e Ibrahimit dhe tërë tokën rreth saj ta hedhë në lindjen e largët apo në perëndim – ai do ta kishte bërë këtë. Sikur Allahu ta kishte urdhëruar që Ibrahimin, alejhi selam, në atë moment ta dërgojë larg nga zjarri – ai do ta kishte bërë këtë. Apo ta kishte urdhëruar që ta ngrinte në qiell – ai do ta kishte bërë këtë.

Kur është fjala për këtë, mund të përmendet shembulli i njeriut të pasur i cili ia ofron ndihmën e tij ndonjë të varfëri, qoftë me kredit apo duke i dhënë disa të holla. Mirëpo, ky fatkeq e refuzon që të pranojë këtë ndihmë derisa Allahu, subhanehu we teala, tia japë furnizimin në të cilin askujt nuk do ti falënderohet përveç Atij.

Përfundimi i thjeshtë i kësaj është se kërkimi i ndihmës (istigathe) nga krijesat, në ato gjëra të cilat i zotërojnë, nuk është shirk, ndërsa kërkimi i ndihmës nga krijesat në gjërat të cilat i zotëron vetëm Allahu, ky është shirk.

## Idhujtaria (shirku) e popujve të mëhershëm nuk gjendet në librin original

Populli i tij (Muhamedit) e kanë adhuruar All-llahun, subhanehu ue teala. Njerëzit kanë kryer haxhin, kanë ndarë dhe kanë madhëruar All-llahun e Lartësuar, subhanehu ue teala, mirëpo ata kanë marrë disa krijesa si ndërmjetës ndërmjet tyre dhe All-llahut, subhanehu ue teala. Me këtë rast, ata kanë folur se si nëpërmjet tyre kanë dashur që ti afrohen All-llahut, subhanehu ue teala dhe kanë thënë: "Dëshirojmë që për ne të ndërmjetësojnë tek All-llahu i Lartësuar." Kështu, disa njerëz për ndërmjetës kanë marrë Isanë, alejhi selam, nënën e tij Merjemen, melekët dhe njerëzit e devotshëm.

Për këtë, All-llahu, subhanehu ue teala, e dërgoi Muhamedin, salallahu alejhi ue selem, me qëllim që tua përtërijë fenë. Kjo është feja të cilën e ka pasur gjyshi i tyre Ibrahimi, alejhi selam. Ai ua ka tërhequr vërejtjen se kjo mënyrë e afrimit tek All-llahu me marrjen e ndërmjetësuesve nuk është e lejuar dhe se kjo është posaçërisht e drejtë e All-llahut, që nuk është e lejuar ti jepet dikujt tjetër. E drejta e All-llahut është që robërit ti bëjnë ibadet në mënyrë të drejtpërdrejtë pa ndërmjetësim, qoftë edhe nëse bëhet fjalë për krijesën më të mirë – siç është meleku apo Pejgamberi. Atëherë, çfarë mund të themi për ndërmjetësit e tjerë?

## Njoftimi se mushrikët kanë besuar në teuhidin e Zotërimit (Rububijet)

Mushrikët e kohës së Pejgamberit, salallahu alejhi ue selem, kanë pranuar All-llahun si Zot dhe kishin bindjen se Ai është i vetmi Krijues që nuk ka shok dhe se Ai i Vetmi është që jep furnizim dhe askush tjetër nuk jep jetë dhe vdekje përveç Tij dhe se askush nuk drejton (udhëheqë) përveç Atij. Gjithashtu kanë besuar se shtatë qiejt dhe Tokën dhe ajo që është ndërmjet tyre, i takon All-llahut, subhanehu ue teala, se ata janë robër të Tij dhe se Ai udhëheq dhe drejton me ta.

Nëse dëshiron argument se mushrikët kundër të cilëve ka luftuar Pejgamberi, kanë qenë bartës të akides së përmendur (besimit), lexo fjalët e All-llahut:

**"Thuaj: "Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të pamët (tuaj), kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri e kush e nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?" Ata do të thonë: "All-llahu". Ti thuaj: "A nuk i frikësoheni?" (dënimit).** (Junus, 31)

Si dhe fjalët e Tij:

**Thuaj: "E kujt është toka dhe çdo gjë që ka në të, nëse jeni që e dini?"**

**Ata do të thonë: "E All-llahut". Atëherë thuaju: "Përse pra nuk mendoni?"**

**Thuaj: "Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të madh?"**

**Ata do të thonë: "All-llahu!". Thuaju: "E pse nuk frikësoheni pra?"**

**Thuaj: "Në dorën e kujt është i tërë pushteti i çdo sendi, dhe Ai është që mbron (kë të do), e që prej Atij nuk mund të ketë të mbrojtur; nëse jeni që e dini?"**

**Ata do të thonë: "Në dorë të All-llahut!" Thuaj: "E si mashtroheni pra?"** (El-Muminun, 84-89)

Si dhe shumë ajete të tjera.

## Njoftimi i esencës së TEUHIDIT për shkak të të cilit janë dërguar Pejgamberët, e të cilën nuk e kanë pranuar mushrikët

Mushrikët pohuan se kanë pranuar zotërimin e All-llahut, por se ajo përsëri nuk i futi në rrethin e teuhidit në të cilin kanë ftuar pejgamberët. Edhe Pejgamberi ynë, salallahu alejhi ue selem, po ashtu i kishte ftuar në të njëjtin rreth të teuhidit. Me këtë vijmë në përfundim se ata kanë mohuar teuhidin e ibadetit të cilin mushrikët në kohën tonë e quajnë bindje (itikad). Ata e kanë thirrur All-llahun, subhanehu ue teala, ditë e natë, madje disa i kanë thirrur melekët me qëllim që me këtë ti afrohen All-llahut, subhanehu ue teala, me bindjen se do tu bëjë shefat në Ditën e Gjykimit.

Disa i kanë thirrur njerëzit e mirrë – siç është Lati, ndërsa të tjerët pejgamberët – siç është Isa, alejhi selam. Dhe sikurse e di, Pejgamberi, salallahu alejhi ue selem, ka luftuar kundër tyre për shkak të këtij shirku, ndërsa në të njëjtën kohë i ka ftuar që ti bëjnë ibadet sinqerisht vetëm All-llahut.

All-llahu i Lartësuar thotë:

**"e mos adhuroni në to askënd tjetër me All-llahun.**" (Xhin, 18)

Dhe ka thënë:

**"Lutje e vërtetë është vetëm ajo drejtuar Atij."** (Er-Rrad, 14)

Faktet e përmendura çojnë në atë se i Derguari i All-llahut ka luftuar kundër tyre, me qëllim që ibadetet – siç janë duaja, kurbani, betimi, kërkimi i ndihmës në fatkeqësi etj. – plotësisht ti takojnë vetëm All-llahut, subhanehu ue teala.

Nga kjo mund të përfundojmë se vetëm pranimi i teuhidit Rububije nuk të fut në islam. Gjithashtu po e vëren se ajo që i kanë marrë melekët, pejgamberët dhe njerëzit e mirë si

ndërmjetës ndërmjet vetvetes dhe All-llahut, i ka bërë jetët (gjaqet) dhe pasuritë e tyre të lejuara. Me këtë e ke të qartë llojin e teuhidit për shkak të të cilit janë dërguar (në të cilën kanë ftuar pejgamberët – vër. Përkth) pejgamberët, ndërsa të cilët nuk i kanë pranuar mushrikët.

## Në teuhid udhëzon Shehadeti – LA ILAHE IL- LALLAH

Shehadeti "La ilahe il-lallah" udhëzon në teuhid. Ilah – hyjnia tek ata (te mushrikët – vër. Përkth.) është e gjithë ajo të cilit njeriu i bën ibadet, qoftë melek, pejgamber, evlija, dru varr, xhin etj. Ke parë se fjala hyjni nuk është e kufizuar në krijuesin (furnizuesin) dhe në drejtuesin e gjithësisë, sepse ashtu siç e përmenda, edhe mushrikët e kanë ditur se ai është All-llahu, se Ai është Krijues dhe Ai i cili sundon dhe drejton me gjithçka. Për këtë, All-llahu, subhanehu ue teala, ka dërguar pejgamberë që ti thërrasin njerëzit në kuptimin e vërtetë të shehadetit që nuk është e kufizuar në një të shprehur të thjeshtë me gjuhë; Për këtë, u erdhi Pejgamberi, salallahu alejhi ue selem, duke i ftuar drejt fjalëve të teuhidit, ndërsa ato janë La ilahe il-lallah.

## Njoftimi se mushrikët e mëparshëm e kanë njohur më mirë kuptimin e Shehadetit LA ILAHE IL-LALLAH nga mushrikët bashkëkohorë

Mosbesimtarët, xhahilët e dinë se të shprehurit e këtij shehadeti do të thotë të shprehurit e njëshmërisë së All-llahut, subhanehu ue teala, nëpërmjet kryerjes së ibadeteve vetëm për Të, ndërsa në të njëjtën kohë mohimi i të gjithë zotëve të rrejshëm të cilëve u bëhet ibadet, si dhe largimi prej tyre.

Kur Pejgamberi salallahu alejhi ue selem, ju tha:

"Thoni: Nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, subhanehu ue teala, ata thoshin: "Vallë, zotët ti bëjmë një zot, kjo me të vërtetë është gjë e çuditshme?!" Kjo do të thotë: "Vallë, ibadetin tonë ta bëjmë vetëm për një zot?"

Tani kur e pe se mosbesimtarët, xhahilët kanë njohur kuptimin e vërtetë të shehadetit "La ilahe il-lallah", është e çuditshme se si shumë, të cilët për vetveten pohojnë se janë muslimanë, nuk e njohin kuptimin e vërtetë të këtyre fjalëve. Ata mendojnë se mjafton vetëm të shprehurit pa bindje të fuqishme me zemër. Me këtë e kanë kufizuar shehadetin në kuptimin se nuk ka Krijues, Furnizues dhe Drejtues tjetër të gjithësisë përveç All-llahut, subhanehu ue teala.

Mund të përfundojmë se nuk ka të mira te njeriu nga i cili edhe mosbesimtarët e paditur janë më të udhëzuar në kuptimin e shehadetit "la ilahe il-lallah".

## Dobitë e njohjes së teuhidit dhe shirkut dhe fakti se shumica e njerëzve këtë nuk e dine

Pasi njëmend e ke të qartë se çfarë është shirku, për të cilin All-llahu thotë:

**“Ska dyshim se All-llahu nuk fal (gjunahun) ti përshkruhet Atij shok (idhujtarinë).”** (En-Nisa, 48 dhe 116)

Gjithashtu e ke të ditur se çfarë është feja e vërtetë me të cilën kanë ardhur pejgamberët (prej të parit deri tek i fundit), përveç së cilës All-llahu nuk do të pranojë fe tjetër. Pasi u njoftove se në cilën shkallë të njohjes së teuhidit janë shumica e njerëzve, kjo do të ofrojë mundësinë që të njohës dy fakte të reja.

**E para.** Gëzimi për shkak të mirësisë dhe mëshirës së All-llahut, siç ka thënë Ai:

**“Thuaj: Vetëm mirësisë së All-llahut dhe mëshirës së Tij le ti gëzohen. Se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata.”** (Junus, 58)

**E dyta.** Do të ndjesh frikë të madhe për shkak se e ke të qartë se njeriu me një fjalë të cilën thotë nga padituria, ndërsa e cila nuk do ti falet, mund të bëjë mosbesim. Aq më shumë, nganjëherë njeriu e thotë fjalën duke menduar se me këtë i është afruar All-llahut, subhanehu ue teala, ndërsa ajo e çon në shkatërrim.

Kështu, populli i Musait, alejhi selam, edhe përskaj diturisë të cilën e kishte, thanë:

**“na e bëj edhe neve një zot (statujë) si zotët që i kanë ata (ai popull).”** (El-Araf, 138)

Kur ta mësosh këtë, do të shtohet frika ndaj All-llahut dhe do të përpiqesh që të pastrohesh prej këtyre gjërave dhe prej atyre të ngjashme me këto.

## All-llahu, subhanehu ue teala, nga urtësia e Tij, çdo thirrësi drejt të vërtetës i ka caktuar armiq të ditur dhe të arsimuar

Dije se All-llahu, subhanehu ue teala, nuk ka dërguar asnjë pejgamber (ndërsa që të gjithë ata kanë prezentuar teuhidin), e të mos e sprovojë me armiq. Për këtë, All-llahu thotë:

**“Dhe kështu (sikurse edhe ty) çdo Pejgamberi i bëmë armiq disa nga njerëzit dhe nga xhinët e djallëzuar.”** (El-Enam, 112)

Nganjëherë njerëzi të tillë kanë qenë njerëz të ditur dhe të arsimuar në ndonjë lëmë. Lidhur me këtë, All-llahu thotë:

**“Kur të dërguarit e tyre u sollën argumente të qarta, ata mburreshin me diturinë që kishin.”**

Pasi e ke të qartë se në rrugën drejt All-llahut, subhanehu ue teala, qëndrojnë armiq të ndryshëm: të ditur, retoristë, të arsimuar dhe të tjerë me argumentet të cilat ata i konsiderojnë
të forta, me të cilat thërrasin në mosbesim, ti e ke detyrim që të mësosh fenë e All-llahut. Kjo do të shërbejë si armë në luftë kundër këtyre shejtanëve. Udhëheqësi i tyre, mallkimi i All-llahut qoftë mbi të, ka thënë:

**“...unë do tu ulem atyre (do tu zë pusi) në rrugën Tënde të drejtë.”** (El-Araf, 16)

Mirëpo, nëse i dorëzohesh sinqerisht All-llahut, subhanehu ue teala dhe i mëson argumentet e Tij, mos u frikëso dhe mos u pikëllo, sepse Ai ka thënë:

**“Ska dyshim se intriga e djallit është e dobët.”** (En-Nisa, 76)

Besimtarët më analfabet, muvehidi (monoteisti) do të fitojë njëmijë idhujtarë të ditur, siç thotë All-llahu:

**“Dhe se ushtria jonë do të jenë ata ngadhënjyesit.”** (Es-Safat, 173)

Ushtria e All-llahut fiton me argumente. Ajo fiton me rastin e debateve gojore siç fiton me armë të vërteta. Mirëpo, tia kemi frikën atij besimtarit, muvehidit, i cili është nisur në këtë rrugë dhe nuk zotëron armët të përmendura më lartë, është realitet.

Kurani është argument kundër çdo njeriu të prishur dhe mosbesimtar deri në Ditën e Gjykimit

All-llahu na ka nderuar me Kuran, me këtë mirësi të madhe në të cilën është sqarimi për çdo gjë. Në këtë kontekst, Ai thotë:

**“Na ty ta shpallëm Librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për muslimanët.”** (En-Nahl, 89)

Dhe nuk mundet të vijë asnjë mosbesimtarë me argumente e që All-llahu në Kuran të mos ketë për të përgjigje, që do të hedhë poshtë pohimet e tij. Lidhur me këtë, Ai thotë:

**“Dhe ata nuk të sjellin ty ndonjë shembull, e që Ne të mos ta tregojmë të vërtetën, duke të ofruar shpjegim të qartë e të plotë.”** (El-Furkan, 33)

Disa mufesirë kanë thën se ky ajet është i përgjithshëm dhe se përfshin të gjitha argumentet me të cilat vijnë njerëzit e prishur dhe mosbesimtarët deri në Ditën e Gjykimit.

Tani do ti përmend disa gjëra nga Libri i All-llahut ku All-llahu u është përgjigjur mushrikëve të kohës tonë në argumentet e tyre. Ai nganjëherë u përgjigjet përgjithësisht, e

nganjëherë në mënyrë të thjeshtësuar dhe të detajuar.

Sa i përket përgjigjes së përgjithshme, ai vetvetiu është gjë e madhe dhe e dobishme për atë që e kupton përnjëmend. All-llahu thotë:

**“Ai është që ta zbriti Librin ty e që në të ka ajete të qarta dhe ato janë baz e Librit, e ka të tjerë që nuk janë krejtesisht të qartë (muteshabih).”** (Ali Imran, 7)

Në një transmetim të besueshëm transmetohet se i Dërguari i All-llahut ka thënë:

**“Kur të shihni ata që pasojnë ajetet e pakta të paqarta, ndërsa i lënë ajetet e qarta, ta dini se për ta kanë të bëjnë fjalët që i ka përmendur All-llahu në këtë ajet, pra, ruajuni prej tyre."** (Buhariu dhe Muslimi)

## Teuhidi duhet të plotësohet me zemër, me gjuhë dhe me vepra

Teuhidi duhet të plotësohet me zemër, me gjuhë dhe me vepra dhe rreth kësaj nuk ka kundërshtime. Nëse ndonjëra prej këtyre mungon, njeriu ndalohet të jetë musliman.

## Ai që e njeh TEUHIDIN dhe nuk punon me të, bëhet mosbesimtar

Ai që e njeh dhe e kupton se çfarë është teuhidi dhe nuk punon sipas tij, bëhet mosbesimtar i hapët – inatçi sikurse janë Faraoni, Iblisi dhe të ngjashëm me ta. Shumë njerëz për shkak të kësaj bëjnë gabime dhe me këtë dalin nga rrethi i teuhidit. Ata thonë: “Kjo është e vërtetë dhe ne e kuptojmë shumë mirë atë që po e thoni, por për shkak të dobësisë sonë nuk mund të punojmë sipas asaj.” Gjithashtu thonë: “Të praktikuarit e njëmendtë të teuhidit në vendin tone do të krijojë shumë probleme,” ndërsa këtu janë edhe aryetimet e ndryshme të cilat i përmendin.

Siç duket se ky i mjerë nuk e ka të qartë se pikërisht prijësit e mosbesimit janë ata që e dinë të vërtetën dhe nuk e kanë lënë pikërisht për shkak të aryetimeve personale.

All-llahu, subhanehu ue teala, thotë:

**“Ata i shkëmbyen ajetet e All-llahut për një vlerë të paktë dhe penguan nga rruga e Tij. Ata vepruan keq.”** (Et-Teube, 9)

Dhe ka thënë:

**“Atyre që ua kemi dhënë librin, ata e njohin atë (Muhamedin) siç i njohin bijtë e tyre.”** (El-Bekare, 146)

## Ai i cili plotëson TEUHIDIN me pamjen e jashtme, por jo edhe me zemër, ai është hipokrit (munafik)

Ai i cili plotëson teuhidin me pamjen e jashtme, por jo edhe me zemër, ai që nuk e kupton dhe nuk është i bindur në njëshmërinë e All-llahut(teuhid) – ai është hipokrit(munafik). Ata janë edhe më të këqij se mosbesimtarët e hapët.

Për ta, All-llahu thotë:

**"Ska dyshim, munafikët do të jenë në shtresën më të ulët (në fund) të Zjarrit dhe për ta nuk do të gjesh mbrojtës."** (En-Nisa, 145)

Lidhur me këtë temë do të flitej shumë. Nëse analizon të folurit dhe sjelljen e njerëzve, do të shohësh se shumica e dinë këtë të vërtetë, por nuk veprojnë sipas kësaj. Kjo është kështu, për shkak se kanë frikë se kjo do tu manifestohet negativisht në pasuri, famë dhe në pushtetin eventual.

Gjithashtu do të vëresh se disa prej tyre plotësojnë teuhidin me pamjen e jashtme, por jo edhe me zemër. Nëse e pyet se në çfarë beson dhe çfarë bindje ka, do të vërtetosh se nuk e di.

Ti e ke detyrim që ti kuptosh mirë dy ajetet në vijim. I pari prej tyre është:

**"Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar."** (Et-Teube, 66)

Nëse dihet se një grup i sahabëve të cilët ishin nisur në luftë me Pejgamberin kundër bizantinasve, kanë mohuar (bërë kufër) për shkak të një fjalie të cilën e kishin thënë në shaka, atëherë e ke shumë të qartë se pozita e atyre të cilët thonë fjalë të mosbesimit, apo punojnë sipas tyre nga frika se kjo do tu manifestohet negativisht në pasurin, famën dhe pushtetin e tyre apo i aryetojnë me qëllim që dikujt ti bëjnë lajka, këta janë më të rëndë dhe më të rrezikshëm se ata të cilët i bëjnë në shaka ato gjëra.

Ajeti tjetër thotë:

**"Ai që pas besimit të tij e mohon All-llahun, me përjashtin të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim, por fjala është për atë që ia hap gjoksin mosbesimit, ata i ka kapur hidhërimi nga All-llahu dhe ata kanë një dënim të madh."** (En-Nahl, 106)

All-llahu subhanehu ue teala, nuk pranon arsyetimin e atyre të cilët nuk besojnë, e pastaj, ose në këtë apo në atë mënyrë, dalin nga rrethi i teuhidit, përveç nëse nuk detyrohen me dhunë, në mënyrë që nga jashtë e plotësojnë teuhidin, ndërsa me zemër mbesin edhe më tej të fortë në fe.

Ndërsa, sa i përket kategorive të tjera të cilat nuk besojnë – për ta nuk ka arsyetim. Pasi kanë qenë besimtar, ata janë bërë mosbesimtarë, pa marrë parasysh se, a e kanë bërë këtë nga frika, nga lakmia, apo me qëllim që ti bëjnë lajka dikujt. Këtu hyn edhe ai që bën kufër në emër të atdheut, familjes, farefisit, pasurisë, apo nëse këtë e bën nga mahia apo nga ndonjë arsye tjetër.
Pra, veçohet vetëm se ai që i nxitur nga rrethanat detyrohet në një gjë të tillë.

Në këtë përfundim tregon edhe ajeti i përmendur, në dy vende.

**E para.** All-llahu, subhanehu ue teala, thotë: "...me përjashtim të atij që dhunohet (për të mohuar)...". Pra, All-llahu, subhanehu ue teala, nuk e ka veçuar askënd, përveç atë që është i detyruar me dhunë. Është e pranueshme nga të gjithë se dikush nuk mund të detyrohet në diçka, përveç nëse është fjala për ndonjë vepër apo fjalë. Ndërsa sa i përket bindjes së zemrës, është e pamundur që dikë ta detyrojmë me dhunë që ta ndryshojë bindjen.

**E dyta.** Në vazhdim të sures së lartpërmendur, All-llahu, subhanehu ue teala, thotë:

**"...ngase ata më tepër e deshën jetën e kësaj bote sesa jetën e botës tjetër."** (En-Nahl, 107)

Nga ky ajet mund të përfundojmë: All-llahu, subhanehu ue teala, na lajmëron qartë dhe padyshim se njerëzit në mosbesim nuk i çon padituria, bindja apo urrejtja ndaj fesë, as dashuria ndaj mosbesimit, por më së shpeshti dashuria ndaj kësaj bote dhe dhënia përparësi asaj ndaj ahiretit.

All-llahu, subhanehu ue teala, e di më së miri.

**Burimi: Teuhid.net**